# ﴿ فضل صيام عاشوراء ﴾

« باللغة الألبانية »

موقع طريق الإسلام

ترجمة: فيدان مسليو

مراجعة. دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

## Definicioni i Ashurasë

Është dita e dhjetë e muajit Muharrem, për çdo vit.

## Falje për vitin e kaluar

Nga Ebi Katade (Zoti qoftë i kënaqur me të!) është transmetuar se është pyetur Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të!) për agjërimin e ditës së ashures, dhe ka thënë:

*"Unë, me të vërtetë, e llogaris falje nga Allahu për vitin e kaluar."*

## Gradat e agjërimit të ditës së Ashurasë

- Më e larta është agjërimi një ditë para saj dhe një ditë pas saj.
- Pastaj vijon agjërimi i ditës së nëntë dhe të dhjetë.
- Pastaj vjen vetëm agjërimi i ditës së dhjetë.

## Shkaku i agjërimit të ditës së Ashurasë

Është falënderim për Zotin e Madhëruar që e shpëtoi Musain (alejhi selam) dhe popullin e tij nga Faraoni dhe ithtarët e tij, e kjo ka ndodhur në ditën e dhjetë të muajit Muharrem.

## Dobitë e agjërimit të kësaj dite

**1.** Agjërimi i ditës së Ashurasë është synet dhe i preferuar, me që është praktikuar, gjithashtu, nga Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të!).

2. Këtë ditë e kanë agjëruar edhe shokët e Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të!) si dhe Musai (alejhi selam) para tyre, në shenjë falënderimi, ndaj madhërisë së Zotit.

3. Edhe historikisht kjo ditë ka vlerë madhështore.

4. Preferohet agjërimi i një dite para ose pas saj; d.m.th.: (9-10 ose 10-11 Muharrem) për t'u dalluar nga hebrenjtë, sepse këtë e ka urdhëruar Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të!).

5. Në të shihet qartë se llogaritja e kohës tek popujt e kaluar, ishte me anë të hënës e jo me muaj gregorian, sepse Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të!) na ka lajmëruar që dita e dhjetë e muajit Muharrem është e njëjta ditë që Allahu i Lartësuar e shkatërroi popullin e Faraonit dhe e shpëtoi Musain me ithtarët e tij.

6. Kjo është çka u përmend në Synet, sa i përket kësaj dite, e çdo gjë tjetër që bëhet në të, është risi (bidat) dhe në kundërshtim me udhëzimin e Muhamedit (paqja dhe shpëtimi i Zotit qoftë mbi të!).

Kjo është prej mirësisë së Allahut të lartësuar ndaj nesh, sepse na e mundësoi që nëpërmjet agjërimit të një dite, të na falen mëkatet e një viti të plotë; e Allahu është pronar i mirësisë së madhe. Kështu që shpejto, o vëlla, dhe shfrytëzoje këtë mirësi! Filloje vitin tënd të ri me adhurim dhe punë të mbara, sepse punët e mira i shlyejnë ato të ligat (të këqijat).[1]

[1] Këto fjalë janë të përmbledhura nga fjalët e dijetarëve si Ibn Bazi në librin e tij: Mexhmuul Fetava, Ibn Uthejmini në librin e tij Ed Dijaul Lami dhe Salih El Fevzani në librin e tij: El Hutabul Minberije.